لا إله إلّا الله

# DËSHMIA“LA ILAHE IL-LALLAH” DHE KUSHTET E SAJ



Designed by: www.elite.al

**Argumenti i kësaj dëshmie:**

Fjala e Allahut:

فَاعْلَمْ أَنَّهُ لَا إِلَٰهَ إِلَّا اللَّهُ

**“Dije se nuk ka zot që meriton të adhurohet përveç Allahut.”**

(Kuran, 47:19)

**Shtyllat e kësaj dëshmie:**

1. **Mohimi “la ilahe” (Nuk ka të adhuruar).**
   ***Domethënë:*** Ta mohosh adhurimin e çdo gjëje që adhurohet në vend të Allahut.
2. **Pohimi ose vërtetimi “il-lallah” (përveç Allahut).**
   ***Domethënë:*** T'ia pohosh adhurimin vetëm Allahut, i Cili nuk ka rival.

**Domethënia e dëshmisë “la ilahe il-lallah”:**

**“Nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut.”**

**Kur i bën dobi njeriut fjala “la ilahe il-lallah”?**

1. Në qoftë se e di domethënien e saj.
2. dhe, njëherazi, punon me atë që e kërkon kjo fjalë.

لا إله إلّا الله

## KUSHTET E FJALËS “LA ILAHE IL-LALLAH”

**Fjala “la ilahe il-lallah” nuk i bën dobi atij që e thotë në qoftë se nuk i jetëson kushtet e saj, të cilat po i përmendim në vijim:**



1. **Dituria** (العلم) **e cila e kundërshton mosdijen.**
   ***Domethënia:*** Ta dish kuptimin e fjalës “la ilahe il-lallah”, gjegjësisht kuptimin e mohimit dhe pohimit që e përmban ajo.



2. **Bindja** (اليقين) **e cila e kundërshton dyshimin.**
   ***Domethënia:*** Ai që e thotë këtë fjalë duhet të jetë plotësisht i bindur se vetëm Allahu është i Adhuruari i Vërtetë, pra se vetëm Ai meriton të adhurohet.

3. **Sinqeriteti** (الإخلاص) **i cili e kundërshton shirkun.**
   ***Domethënia:*** T'ia kushtosh të gjitha ibadetet (adhurimet) vetëm Allahut dhe askujt tjetër.



4. **Vërtetësia** (الصدق) **e cila e kundërshton gënjeshtrën.**
   ***Domethënia:*** Ta shqiptosh fjalën e Teuhidit (fjalën “la ilahe il-lallah”) duke qenë i vërtetë në atë që e thua, pra që zemra jote të jetë në përputhje të plotë me atë që e shqipton gjuha.



5. **Dashuria** (المحبة) **e cila e kundërshton urrejtjen.**
   ***Domethënia:*** Ta shqiptosh këtë fjalë duke e dashur Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe njëkohësisht ta duash këtë fjalë dhe gjithçka që nënkupton ajo.



6. **Nënshtrimi** (الانقياد) **i cili e kundërshton lënien e tij.**
   ***Domethënia:*** Ta adhurosh vetëm Allahun, t'i nënshtrohesh sheriatit (ligjit) të Tij, ta besosh atë (sheriatin) dhe të jesh i bindur se ai është i vërtetë.



7. **Pranimi** (القبول) **i cili e kundërshton refuzimin.**
   ***Domethënia:*** Ta pranosh këtë fjalë dhe atë që nënkupton ajo, gjegjësisht t'ia kushtosh tërë adhurimin vetëm Allahut dhe të mos adhurosh askënd tjetër.



8. **Mohimi i çdo gjëje që adhurohet në vend të Allahut.**
   ***Domethënia:*** Të largohesh nga adhurimi i çdo gjëje që adhurohet në vend të Allahut, duke qenë i bindur se çdo adhurim që i kushtohet dikujt tjetër përveç Allahut është i kotë.